Rizah SHEQIRI

## PENGU I RILEXIMIT

(Sevdail Zejnullahu: *Pengu i dollisë*. Faik Konica, Prishtinë, 2024)

Kërkesa për zbulesë, jo rrallë lë mbrapa pengun, keqardhjen për atë që nuk u zbulua, që nuk u shijua a përjetua. Libri di t'i lërë njeriut këtë lloj pengu gjithnjë, kur nuk zbulohet e rizbulohet sa ai ka dëshirë. Përmbledhja me tregime e Sevdail Zejnullahut, *Pengu i dollisë,* ta lë këtë shije pengu që pas leximit të parë.

Në jetë njeriut i mbetet peng shumëçka, por vetëm artistikisht vetëdija mund të njohë një *peng dollie* si ai i këtij libri. Këtë lloj pengu autori Zejnullahu e ka strukturuar artistikisht me kujdes e pasion, aq sa vërtet mbetet peng kthimi e rikthimi për rileximin e librit, meqë proza tregimtare e këtij krijuesi e kërkon lexuesin e veçantë, lexuesin që njeh rileximin e vëmendshëm dhe të kujdesshëm si kartë identiteti që të lejon hyrjen në botën e tregimeve të tij.

Përmes një poetike të zgjedhur rrëfimtare, tregimet e këtij libri në një mënyrë a në një tjetër kanë ndërtuar 'pengun' e hyrjes apo edhe daljes nga ëndrra, një synim ky i përhershëm i heroit të tregimeve, Istref Bregut. Ky hero, duket se është ngatërruar labirinteve të jetës somnambul, gjysmë i zgjuar, gjysmë i fjetur, herë në ëndërr herë në zhgjëndërr, herë alternueshëm njëkohshëm në të dyja; real dhe surreal në të njëjtën kohë.

Istref Bregu, si kryehero i këtyre tregimeve të lidhura gjithandej nëpërmjet një fije tematike, shfaqet pothuajse në të gjitha temat, bashkë me kthimin, frikën, borxhin, dollinë, gjuetinë, vdekjen, fajin, gjykimin e reflektimin mbi gjithçka. Autori Zejnullahu do ta ndërtojë botën e tij krijuese mbi shpinë të këtij heroi, por gjithnjë afër

tij do rrinë edhe gjithë heronjtë e tjerë, disi të zënë peng, në nisje a në dalje, në fillimin a në përfundimin e jetës së tyre, në botën e tyre reale a imagjinare. Një amalgam heronjsh që ndërthuren si karaktere dhe si realitete, i jep stilit të autorit një ton postmodern, sado që jo dhe aq tipik si i tillë, duke ruajtur kështu lidhjet 'e vjetra' me rrëfimin modern nga Kafka e këndej.

Te tregimi i parë, *Rruga e kalit*, heronjtë na shpien drejt një bote e cila ëndërrohet, por vështirë krijohet. Aty shfaqet edhe këmbëngulja për'ndërtimin e shtëpisë', por nuk gjendet arkitekti i duhur dhe heroit i duhet të vendosë vetë për çfarë shtëpie e si do ta ndërtojë. Në fund të tregimit lexojmë: "më duket se dola nga ëndrra!" Por, sidoqoftë, nuk e kuptojmë saktë nëse ka dalë apo ka mbetur në botën e tij ëndërrimtare.

Bota e ëndërrimtares ka edhe trishtimin përbrenda, gjithandej tregimeve. Krahas kësaj, hasim frikën, si koncept psikologjik e letrar që përshkon rrëfimin dhe botën e personazheve të këtij autori. Megjithatë, kjo lloj frike merr njëdimension jo dhe aq të njohur në rrëfimin tradicional, duke anuar kah koncepti i absurdit, qoftë ai i Kamysë, qoftë absurdi në kuptim më të gjerë të fjalës.

Te tregimi tjetër, *Qyteti i ilaçeve*, Istefi përpiqet të ikën nga frika duke ditur se është i vetmi që e di se ku ndodhej qyteti a vendi i ilaçeve. Kësisoj, të vërtetës së vetme, vdekjes, ai i bën karshillëk me pavdekësinë e lokacionit të ilaçeve.

Në njëfarë mënyre, ikja dhe dalja nga frika sikur forcohet edhe te tregimi tjetër *Shosha*, mbase një ndër tregimet më të bukura, më reprezentative, si për kah gjuha dhe stili i të shkruarit, po ashtu dhe për nga tema. Kërkesa e personazhit kryesor për t'u vetëgjykuar, për bindje e për koncepte, ta rikujton Kafkën, por duke u bërë një lloj heroi kafkaesk pak më ndryshe, të cilin autori Zejnullahu e gdhend me pasion.

Istrefi, personazhi kryesor, te tregimi *Aroma e gjahut,* na shfaqet në një dritë të re, me fytyrën e kthyer kah heroi i gatshëm për sakrificën më të madhe njerëzore. Ai është në gjendje të japë gjithçka që ka, vetëm e vetëm t'i kthehet gjahu i tij; ai e do vetëm atë, në

çfarëdo gjendjeje që të jetë. Mbase kjo ndodh ngase është vetë ai që ia kishte zënë pritën presë së tij, e kishte ruajtur me ditë të tëra dhe më në fund, e kishte plagosur drenushën të cilën dikush tjetër ia kishte grabitur.

Po ky Istref, te tregimi *Ishulli i kërpudhave*, manifeston një dimension madhështor të botës, të krahasueshëm me vetë parajsën. Ai është lideri i botës së tij, por duke qëndruar larg formës së diktatorit; si i tillë bëhet edhe kundërshtar i denjë dhe i pamposhtur i dogmës së krijimit të liderit. Në tregimin tjetër, *Pengu i dollisë*,Istrefi, përkundër karakterit të tij prej superheroi, nuk mundet dhe nuk dëshiron t'i ikë asaj që është e thjeshtë dhe shumë njerëzore, por njëherësh edhe e shenjtë -dollisë. Si i tillë, Istrefi mbetet peng i dollisë, një dollie që kurrë nuk e kishte ngritur me Dianën, mbete peng i një dëshire për festimin e vetë të jetuarit nëpërmjet një rituali të pijes.

Edhe *Trishtimi kthehet në muzg*vjen si një tregim i rrëfyer bukur, me synimin rrëfimtar të autorit të kthyer drejt një legjende të ndërtimit të sagës së këtij tregimi, duke zhveshur legjendën nga miti dhe duke e bërë atë më njerëzore e më të kapshme. Te tregimi tjetër, *Pritja e telefonit* që nuk do të cingërojë kurrë, më shumë se në një monotoni, do ta shndërrojë pritjen në një koncept filozofik të jetës dhe krajatave të saj. Izënë peng në pritjen e cingërimës, edhe lexuesi sikur do ta ndjekë deri në fundin e pafund shpresën e përjetshme të daljes nga ëndrra të heroit të këtyre rrëfimeve, të përballur me sfidat e jashtëzakonshme të frikës, të trishtimit, të harrimit, të gjahut e gjuetisë, të nostalgjisë, të borxhit, të vdekjes, të kthimit e të vetëgjykimit. Edhe nga ky tregim, krijohet bindja sikur heroi i këtyre tregimeve gjithmonë është *dikushi* në *dikund* apo dhe *askushi* në *askund*. Herë i ngatërruar në rrugë të parrugë, herë i shoshitur në sitë e në shoshë, herë i ngatërruar, herë në qytetin e ilaçeve, i pavdekshëm e i shëruar, herë peng i dollisë dhe i tretur i nostalgjisë, herë i frikësuar prej harrimit e në pritje të cingërimës, herë shpresëhumbur duke shpresuar në përrallën e papërfunduar, siç ndodh në tregimin *Saga e papërfunduar*.

Vetë lexuesi mbahet peng i ‘përrallës’ jetësore që del nga këto rrëfime, nga bota e ngjeshur e këtyre tregimeve, që na e sjellin aq të mpleksur endrrën, përrallën dhe jetën që prekim me me sy hapur.